

# Bismil-lahir-Rrahmanir-Rrahim

## Ah, sikur ta dinte populli im se ç'është Xhehenemi?!

## Zjarri, Allahu na ruajtë nga ai!

Pejgamberi [salallahu alejhi ve sel-lem] shpesh lutej dhe thoshte: *"Allahu im, kërkoj prej Teje Xhennetin dhe atë që më afron te ai, qoftë fjalë ose vepër, dhe strehohem te Ti nga zjarri dhe nga ajo çka më afron te ai, qoftë fjalë ose vepër. Të lus që çdo caktim që e ke bërë për mua të jetë mirë për mua"*.

Malik ibën Dinari thoshte: "Po të gjeja ndihmëtar, do t'i shpërndaja anë e mbanë botës që të thërrasin: O ju njerëz, kujdesuni nga zjarri, kujdesuni nga zjarri!".

Ata Sulejmiu thoshte: "Kur të përmendet Xhehenemi nuk më ka ëndja as ushqimin e as pijen".

Tavusit i shtrohej shtrati, shtrihej dhe rrotullohej në te ashtu siç rrotullohet kokrra në tavë. E pastaj ngritej, e drejtohej nga kibleja deri në mëngjes dhe thoshte: "Përkujtimi i Xhehenemit e largoi gjumin nga ata që i frikësohen atij".

Zjarri, vallë e dini se çka është zjarrri?!

Transmeton Imam Muslimi nga Abdullah ibën Mesudi [radijallahu anhu], i cili tregon se Pejgamberi [salallahu alejhi ve sel-lem] ka thënë: *"Do të sjellin atë ditë Xhehenemin, i cili do t'i ketë shtatëdhjetë mijë frerë, secilin fre do ta kapin shtatëdhjetë mijë melekë për ta tërhjekur"*.

1- Nxehtësinë më të madhe ose acarinë më të madhe që e ke përjetuar ndonjëherë në jetën tënde dije se ajo është vetëm një frymëmarrje e Xhehenemit.

Ebu Hurejre [radijallahu anhu] tregon se Pejgamberi [salallahu alejhi ve sel-lem] ka thënë: *"Është ankuar zjarri te Zoti i tij dhe ka thënë: Zoti im, njëra pjesë më han tjetrën. Atëherë Allahu i lejoi që të ketë dy frymëmarrje: një një dimër dhe një në verë. Kjo është kur e ndieni nxehtësinë më të madhe dhe acarinë më të madhe të zemheririt"* (Buhariu dhe Muslimi).

Abdullah ibën Omeri [radijallahu anhu] tregon se Pejgamberi [salallahu alejhi ve sel-lem] ka thënë: *"Kur të shtohet të nxehtit, namazin falne kur të ftohet, sepse të nxehtit e madh është nga zierja e Xhehenemit"* (Buhariu dhe Muslimi).

2- Zjarri i dynjasë është një pjesë e shtatëdhjetë pjesëve të saja.

Ebu Hurejre [radijallahu anhu] tregon se Pejgamberi [salallahu alejhi ve sel-lem] ka thënë: *"Ky zjarri juaj, të cilin e dhez biri i Ademit është një pjesë e shtatëdhjetë pjesëve të zjarrit të Xhehenemit"*. I thanë: O i Dërguar i Allahut, edhe kjo mjafton. Tha: *"Ajo është edhe më e nxehtë për gjashtëdhjetë e nëntë pjesë, secila pjesë është e nxehtë sikurse nxehtësia e saj"* (Buhariu dhe Muslimi).

3- Vështirësitë dhe telashet më të mëdhaja që i përjetoni nuk krahasohen me një fundosje në te.

Enes ibën Maliku [radijallahu anhu] tregon se Pejgamberi [salallahu alejhi ve sel-lem] ka thënë: *"Do të sjellin njeriun që më së shumti është kënaqur, mirëpo që është banor i Xhehenemit, Ditën e Kijametit, dhe do ta fusin njëherë në Xhehenem, e pastaj do t'i thonë: Biri i Ademit, a ke parë ndonjëherë të mira? A të ka kaluar ndonjë kënaqësi? Do të thotë: Jo, Vallahi, o Zot! Pastaj do të sjellin njeriun që më së shumti ka vuajtur në dynja, mirëpo që e meriton Xhennetin, do ta fusin njëherë në Xhennet, e do t'i thonë: Biri i Ademit! A ke parë ndonjëherë të keqe? A ke kaluar ndonjë vështirësi? Do të përgjigjet: Jo, Vallahi, o Zot! Nuk kam parë asnjëherë vështirësi, a të keqe"* (Muslimi).

4- Dënimi më i lehtë

Ebu Seid Hudriu [radijallahu anhu] tregon se Pejgamberi [salallahu alejhi ve sel-lem] ka thënë: *"Njeriu nga banorët e zjarrit me dënim më të vogël është ai që vishet me këpucë të zjarrta, nga nxehtësia e tyre vlojnë trutë"* (Buhariu).

5- Në te do të hyjnë edhe njerëz pa llogari

Ebu Hurejre [radijallahu anhu] tregon se Pejgamberi [salallahu alejhi ve sel-lem] ka thënë: *"Do të del nga zjarri një qafë, e cila ka dy sy që shohin, dy veshë që dëgjojnë dhe gjuhë që flet, e do të thotë: Jam autorizuar për tre lloj njerëzish: për secilin tiran kryeneç, për secilin që i lutet tjetërkujt përveç Allahut dhe për vizatuesit (piktorët)"* (Ahmedi dhe Tirmidhiu).

6- Xhehenemi është shumë i thellë

Utbe ibën Gazvani transmeton nga Pejgamberi [salallahu alejhi ve sel-lem]: *"Një shkëmb i madh do të hudhet nga buza e Xhehenemit, e do të fluturon në te shtatëdhjetë vjet pa arritur në fund"* (Tirmidhiu).

Kurse Enesi tregon një hadith merfu': "Po qe se hidhet një gurë sa shtatë hilafate hidhen nga buza e Xhehenemit, do të fluturojnë shtatëdhjetë vite, pa arritur në fund" (transmeton Ibën Henadi). Na shpëto o Zot, na shpëto!

7- Xhehenemi nuk ngopet

Allahu [subhanehu ve teala] thotë: "*(Përkujto)* Ditën kur Ne Xhehennemit i themi: 'A je mbushur?' E, ai thotë: 'A ka ende?'" (Kaf: 30).

Enes ibën Maliku [radijallahu anhu] tregon se Pejgamberi [salallahu alejhi ve sel-lem] ka thënë: *"Do të vazhdohet të hidhen njerëz në Xhehenem, kurse ai vazhdimisht thotë: "a ka ende", gjersa ta vëndon mbi te Zoti i Krenarisë këmbën e vet, e ajo të mbledhet palë palë e të thotë: Mjaft më, mjaft më, pasha Krenarinë dhe Bujarinë tënde! Kurse në Xhennet do të mbetet edhe më tej tepricë, për të cilën Allahu do të krijoj krijesa, të cilat do t'i banojë në tepricën e Xhennetit"* (Buhariu dhe Muslimi).

8- Xhehenemi i ka shtatë dyer

Allahu [subhanehu ve teala] thotë: "E s'ka dyshim se Xhehennemi është vendpremtimi i të gjithë atyre. Ai *(Xhehennemi)* i ka shtatë dyer, çdonjëri prej tyre ka shtegun (derën) e caktuar *(nëpër të cilën do të hyjë)*" (El-Hixhër: 43, 44).

9- Ushqimi i banorëve të Xhehenemit është zekumi. Vallë a e dini se ç'është zekumi?!

Ibën Abasi [radijallahu anhu] tregon se Pejgamberi [salallahu alejhi ve sel-lem] ka thënë: *"Po qe se një pikë e zekumit pikon në këtë botë, do t'ua prishte njerëzve tërë jetën e tyre, vallë si është puna e atij, që këtë e ka ushqim?!"* (Tirmidhiu).

Ebu Derda [radijallahu anhu] tregon se Pejgamberi [salallahu alejhi ve sel-lem] ka thënë: *"Banorët e Xhehenemit do të uriten. Harrojnë dënimin në të cilin gjinden dhe kërkojnë ndihmë në ushqim, e u jepet ndihma ushqim nga barishte me ferra helmuese, i cili as nuk trashë e as nuk ngop. Sërish kërkojnë ushqim, e u jepet ushqim nga therrat. Ju kujtohet se në dynja ata ushqimin e dërgonin teposhtë me ujë, andaj kërkojnë ujë, atëhere u jepet valë e nxehtë, e cili u derdhet nga kazanat e hekurt, e kur u afrohet fytyrës, ua djeg fytyrën, e nëse u depërton në ushqim ua bën barkun copë copë. Atëherë thonë: Thirrni mbikqyrësit e Xhehenemit, kurse ata do t'u përgjigjen: A nuk ju erdhën pejgamberët më fakte. Do të thonë: Gjithsesi. Atëherë do tu thonë: Lutuni, e lutja e pabesimtarëve është e kotë. Do të thonë: Thërritne Malikun. Do t'i drejtohen atij duke i thënë: Malik le të na shkatërron Zoti yt. U përgjigjet: Ju do të mbeteni këtu!"*. A'meshi tregon: Më ka ardhur lajmi se mes lutjes së tyre dhe përgjigjes së Malikut kalojnë një mijë vjet. Do t'u thuhet: Lutne Zotin tuaj, sepse askush s'është më i mirë se sa Zoti juaj. Atëherë do të thonë: *"Zoti ynë. Na zotëroi fatkeqësia jonë, e ishim popull i lajthitur. Zoti ynë, na nxjerr nga kjo, e nëse kthehemi atëherë jemi zullumqarë. Atëherë u përgjigjet Allahu: 'Heshtni e mos flitni'. Në këtë moment u humbin të gjitha shpresat nga çdo e mirë dhe fillojnë të vajtojnë, mjerohen dhe t'ju vjen keq"* (Tirmidhiu).

Vëllezër! Çka pastaj?!

A nuk duhet nxituar në pendim para se të vdesim që të garantohemi nga e keqja e Xhehenemit?

Vëlla! Qaj për mëkatin tënd sot, para se ta qajsh nesër me gjak. Ebu Musa [radijallahu anhu] tregon se Pejgamberi [salallahu alejhi ve sel-lem] ka thënë: *"Banorët e zjarrit do të qajnë, saqë edhe anija mundet të lundrojë në lotët e tyre. Ata do të qajnë me lotë gjaku"* (Hakimi).

Vëllezër! Keni kujdes nga zjarri, sepse nuk e dini se sa vështirë është atje! Ruajuni nga zjarri duke bërë mes jush edhe zjarrit pengesë! Ofroni flijime tani para se të ikë mundësia! Pejgamberi [salallahu alejhi ve sel-lem] ka thënë: *"Bëni mes jush dhe zjarrit pengesë, po qoftë se edhe me një gjysmë hurme"* (Taberaniu).

Edhe për fund disa ajete që flasin për banorët e Xhehenemit: "Po disa prej tyre i besuan atij *(Muhammedit)*, e disa e refuzuan. Për ta mjafton zjarri i Xhennemit. Është e vërtetë se ata që mohuan argumentet Tona, do t'i hudim në zjarr. Sa herë që u digjen lëkurat e tyre, Ne ndërrojmë lëkura të tjera që të shijojnë dënimin. Allahu është i Plotëfuqishëm, i Drejtë. ata që besuan dhe bënë vepra të mira, Ne do t'i fusim në Xhennet nën të cilin burojnë lumenj, ku do te jenë përgjithmonë. Aty kanë edhe bashkëshorte të pastra e hije të mrekullueshme" (En-Nisa: 55-57).

"O bijtë e Ademit, juve ju vijnë të dërguar nga mesi juaj, ju përkujtonë faktet e Mia *(shkoni pas tyre)*. E kush ruhet dhe përmirësohet, për ta s'ka as frikë as s'kanë përse të pikëllohen. E ata që i konsideruan të rreme faktet Tona dhe kryelartësi u larguan prej tyre, ata janë banues të zjarrrit dhe në të janë përjetë. Kush është më mizor se ai që trillon shpifje ndaj Allahut, apo i përgënjeshtron argumentet e Tij? Ata e arrijnë pjesën e tyre që u është caktuar *(në shënime)* deri kur t'u vijnë atyre të dërguarit tanë *(melaiket)* t'ju marrin shpirtin e u thonë: Ku janë ata që pos Zotit i lutshit? Ata thonë: Kanë humbur prej nesh, dhe ashtu dëshmojnë për vete se ishin mohues *(kafira)*. *(Allahu)* Ju thotë: Hyni në Xhehennem me atë popull që ishte para jush nga xhinët dhe nga njerëzit *(e që ishin si ju)*. Sa herë që një grup hyn në të, e mallkon atë të mëparshmin derisa kur të arrijnë në të të gjithë, grupi i fundit i tyre thotë për grupin e parë: Zoti ynë, këta *(pari)* na kanë humbur neve *(nga rruga e drejtë)*, pra shtoju dënimin me zjarr atyre! *(Allahu)* Thotë: Për secilin *(grup)* është *(dënimi)* i shtuar, por ju nuk po dini. Të parët e tyre *(paria)* të mbramëve të tyre ju thotë: Ju nuk keni përparësi ndaj nesh *(pse vetë keni bërë kufër)*, shijone pra dënimin për atë që e fituat! Nuk ka dyshim se ata që përgënjeshtruan argumentet Tona dhe nga mendjemadhësia u larguan prej tyre, atyre nuk u hapen dyert e qiellit dhe nuk do të hyjnë në Xhennet deri të përbirojë devja vrimën e gjilpërës. Ja, kështu i shpërblejmë kriminelët. Për ata është përgatitur shtrat nga zjarri dhe mbulojë *(nga zjarri)*. E kështu pra i shpërblejmë zullumqarët. Ata që besuan dhe bënë vepra të mira, e Ne as që obligojmë ndoken çka nuk ka mundësi *(të veprojë)*, të tillët janë banues të Xhennetit dhe në të janë përgjithmonë. Nga zemrat e tyre kemi hequr *(kemi zhdukur)* çdo gjë që ishte krijuar nga zilia *(nga urrejtja)*, janë në Xhennet, ku rrjedhin lumenj, e ata thonë: Falënderojmë Allahun që na udhëzoi për këtë *(për iman, për punë të mira, na hoqi zilinë, na futi në Xhennet)*, pse sikur të mos na drejtonte Allahu, ne nuk do të dinim të udhëzohemi. Vërtet, të dërguarit e Zotit na e thanë të vërtetën dhe ne i besuam! E atyre u drejtohet thirrje: Ky është Xhenneti, ju dha juve për atë që vepruat. Ata të Xhennetit i thërrasin *(i pyesin)* banuesit e zjarrit e u thonë: Ne e gjetëm të vërtetë atë që na e pat premtuar Zoti në, e ju *(banues të zjarrit)* a e gjetët të vërtetën atë që pat premtuar Zoti juaj? Ata *(banuesit e zjarrit)* thonë: Po. Atëherë në mes të tyre *(mes dy grupeve)* thërret një zë: Mallkimi i Allahut qoftë mbi zullumqarët!" (El-A'raf: 35-44).

"O ju që besuat, vërtet një shumicë e parisë fetare e jehudive dhe e të krishterëve, në mënyrë të paligjshme e hanë pasurinë e njerëzve dhe pengojnë të tjerët nga rruga e Allahut. Ata të cilët e ruajnë arin e argjendin e nuk e japin për rrugën e Allahut, lajmëroji për një dënim të dhëmbshëm. Atë ditë kur ajo *(pasuri e deponuar)* fërgohet në prushin e Xhehennemit, e me të *(ashtu zharavë)* lyhen ballët, anët dhe shpinat e tyre *(do t'u thuhet)*: Kjo është ajo që e dispozituat për veten tuaj, pra shijoni atë që e depozitonit!" (Et-Teube: 34, 35).

"Ata që mohuan të dërgarit e vet thanë: Për Zotin, Ne do t'ju dëbojmë nga vendi ynë, ose ju domosdo do të ktheheni në fenë tonë! E atyre *(të dërguarëve)* Zoti u shpalli; Ne gjithqysh do t'i shkatërrojmë zullumqarët. Dhe pas tyre Ne do t'ju vendosim në atë tokë. E këtë *(ndihmë)* për atë që i frikësohet pranisë Sime dhe i frikësohet dënimit Tim. Ata *(të dërguarit)* e kërkuan ndihmën, ndërsa çdo kryelartë idhnak pësoi dështim. E pas tij *(kryelartit)* është Xhehennemi, në të cilin i jepet ujë të ndyrë *(që rrjedh prej lëkurave të djegura)*. Përpiqet ta përbijë, po nuk mund ta gëlltis atë, atij i vjen vdekja nga të gjitha anët *(sipas shenjave shkatërruese)*, po ai nuk vdes *(e të shpëtojë prej vuajtjeve)*, atë e pret dënim shumë i rëndë. Shembulli i veprave të atyre që nuk besuan është si hiri, të cilin me puhi e shkapërderdh era në ndonjë ditë të stuhishme, e ata nuk mund të realizojnë asgjë nga veprat që kanë bërë, e ky është ai dështimi i madh" (Ibrahim: 13-18).

Autor: Muhamed Husejn Jakub

*Pasi të lexoni këtë broshurë, mundësojani të tjerëve të lexojnë të njëjtën. Dhe keni kujdes, fletushka përmban ajete kur'anore, andaj ndalohet hyrja me të në vende të ndotura, gjegjësisht në toalet si dhe në vende të ngjashme.*

